**Rreziku nga Lindja për Kombin dhe Atdheun tonë!**

Duke analizu historinë tonë, lehtë mund të konkludojmë, u rrezikuam më së shumti nga Lindja! Askush më mirë sesa historia nuk mund të na tregoj që edhe në të ardhmen nga na kanoset rreziku. Edhe pse tashmë ka kohë që prapë hapur kërcënohen Trojet tona, sidomos nga vende lindore, si Rusia, Vehabizmi nga vendet Arabe-Turqia( kërcënime të kamufluara nën petkun e miqësisë- pushtim kulturor, ekonomik!), e mos të flasim më për Serbinë që hapur deklaron pretendime territoriale, apo edhe Maqedonia, Greqia, Mali i zi, që edhe pse heshtin synimet e tyre- apo i kanë harru pretendimet njëherit ( siç deklaron Mali i zi!), së paku mbajnë ende nën okupim territore që i pushtuan!

Në Kohën Antike:

**Rreziku 1**:Në Iliri, edhe pse burime shumë më të pakta, që mund të konsultohemi, por ato janë kryesisht të autorve të ndryshëm( historian, gjeograf etj) grek të lashtë, të cilët drejtëpërdrejt por edhe tërthorazi, faktojnë këto pretendime që shtroj! Historia jonë përmend rreziqet që na erdhën nga greqia e lashtë- Poliset e saj, pasiqë fise ilire jetonin thellë deri në Peloponez, rrethinë të Athinës, etj. Kolonizimi më i hershëm nga Grekët në trojet Ilire, u bë më 737 para Krishtit, në ishullin e Korkyrës, që banonin Liburnët. Pastaj vazhdoi kolonizimi i Dyrrahut më 627 para Krishtit, Apolonia më 588 para Krishtit.
Si Ilir kishim disa shtete dhe qytet-shtete, që në shekullin V para Krishtit, si Dyrrahu, Ambrakia, Apolonia, pastaj të Enkelejve, Ardianve, Taulantve, Molosve( edhe si lidhje-federat), Mbretria e Bardhylit etj.

**Rreziku 2**:Luftrat Maqedonase, kundër fiseve tona Ilire, prej nga historia jonë Kombëtare, njeh si luftrat e para që janë zhvilluar kundër neve. Luftra mes Mbretrisë së Bardhylit dhe Maqedonve ishte më 359 para Krishtit si dhe sulmi i sërishëm i maqedonve kundër Ilirve më 344 para Krishtit. Ndërsa në vitin 355 para Krishtit, Ilirët për herë të parë në histori bën kryengritjen kundër maqedonve. Mirëpo edhe pas kësaj, në vitet 335-231 para Krishtit, Mbretria Ilire ishte ringritur nën kryesimin e Glaukisë, nga okupimi maqedonas!
Shtetin e Epirit nën sundimin e Pirros, 297-272 para Krishtit, njihet që ky prijës më vitin 280 para Krishtit kaloi edhe në Italinë e jugut, ndërsa në vitin 276 para Krishtit zhvilluan betejën përsëri që e fitoi, kundër Romës, kohë kjo prej nga njihet edhe ngritja e Perandorisë Romake!
Në këtë kohë, shtetet Ilire ishin fuqi mesdhetare, të rangut konkurues si edhe të fqinjëve!

**Rreziku 3**: Ndërsa me ardhjen e Perandorisë Romake, njihet si invazioni i parë, pra rreziku i parë i kanosur nga Perëndimi! Ky rrezik që realisht do rezultoj me humbje të mëdha për Ilirinë! Këto luftra pushtuese Roma i zhvilloi brenda viteve 230-168 para Krishtit, që ishin luftra të vazhdueshme për Ilirët. Lufta e parë Iliro-romake( 229-228 para Krishtit), lufta e dytë Iliro-romake( 219-218 para Krishtit) dhe lufta e tretë Iliro-romake (169-169) Kryengritjet anti-romake në Iliri ishin të shpeshta, si Dalmatët 156 para Krishtit pastaj dhe Ardianve, Dardanët 97 e 85 para Krishtit, Liburnët në vitet 48-47 para Krishtit, Parthinët për herë të parë në vitin 48 dhe për herë të dytë në vitin 39, në vitin 35 para Krishtit Liburnët dhe Kaonët. Ndërsa si kryengritje më të

njohura janë ato të vitit 6-9 të Erës së re, e udhëhequr nga Batot e Desidiatëve dhe Breukëve. Shtrirja e Ilirisë e përfshinte tërë gadishullin sot të emërtuar Ballkanik( emërtim i shekullit XIX), i cili njihej Gadishulli Ilirik. Me ndarjen e Perandorisë Romake në dy pjesë në atë të Lindjes-Bizantin dhe të perëndimit- Romake, njihet përgjysmimi i parë i Trojeve Ilire! Ndërsa me rënijen e Perandorisë Romake në vitin 476, pësuan edhe Ilirët e pjesës nën pushtimin e së cilës ishin! Derisa shumica e territoreve të sotme Shqipëtare ishin vendosur me ndarjen e vitit 395 t'i takonin Bizantit. Mund të thuhet Perandoria Romake ishte përgjegjëse për Ilirinë, e pastaj pas ndarjes së 395 për pjesën e Ilirisë që administronte si koloni. Kjo pjesë e Ilirisë, u asgjësua si nga regjimi romak, por edhe nga invazionet e sllavëve( kujto edhe në ditët e sotme, në Dalmaci vetidentifikohen si Ilirë, por që flasin gjuhë sllave- që fakton asimilim nga sllavët e jo nga romakët!)

**Rreziku 4**: Ndërsa derisa Roma ishte në luftë me Ilirë, Maqedonët në aleancë me Hanibalin më 215 para Krishtit, i drejtohet territoreve Ilire për pushtim! Ndërsa edhe në vitin 200-197 maqedonët zhvilluan luftime kundër Romakve edhe në trojet Ilire.

**Rreziku 5**: Ndërsa me ndarjen e Perandorisë Romake në dy pjesë, në Bizantine dhe Romake, shumica e territoreve të sotme Shqipëtare i përkisnin Bizantit. Të mbeturit nën kolonizimin Bizantinas, përvijon dëmtimin e gjenit Kombëtar të Ilirve. Edhe pse historia nuk tregon për luftra, kryengritje aq të mëdha Ilire, kundër Bizantit, madje është interesante të theksohet, si në Perandorinë Romake, ashtu edhe të Bizantit duket sikur popullsia lokale e pajtuar me pushtuesin! Por s'do mend që kolonizimi ndikon padyshim edhe në strukturat politike, etnike, kulturore etj. Ky pushtim vazhdoi deri në shkatrrimin e kësaj perandorie më 1453!

**Rreziku 5**: Në vitin 398 Alariku ( fiset gote) sulmoi Bizantin; në mes shekullin e V, sulmuan dhe Hunët ( të komanduar nga Atila); në vitin 479 u sulmuan nga Ostrogotët( të udhëhequr nga Teodoriku), e të cilët pas vitit 488 kaluan në perëndim; në vitet 500-517 sërish Hunët; ndërsa në dhjetvjeçarin e parë të shekullit VI u shfaqët bullgarët, avarët, antët etj; ndërsa pastaj edhe sllavët në vitin 548 arritën deri në Durrës duke plaçkitur, pas vitit 565 ( vdekjes së Justinianit me origjin nga Taurusiumi i Dardanisë), hordhit sllave të udhëhequra nga avarët a edhe vetë, shpesh depërtuan nëpër trojet Ilire, madje më 586 kishin rrethu edhe Selanikun, kurse në vitin 592 deri në Lezhë! Kurse sllavo-avarët më së fuqishmi sulmuan, plaçkitën dhe shkretuan trojet ilire dhe fqinje( nën Bizant) në vitin 609.
Perandori Herakli, lejoi vendosjen e Kroatëve dhe Serbëve, në fillim të shekullit VII, e që prej kësaj kohe de fakto lind problemi disa mijëra vjeçar sllavo-ilir, e më pas Shqiptaro-serbë!

Në Kohën e Mesjetës:

**Rreziku 7**: Në shekullin IX-X, me fuqizimin e shtetit Bullgar, në kohën e Simeonit dhe Samuelit, bën që të vendosen Bullgarët përfundimisht në Ballkan, kryesisht ne territore që tashmë ishin sllavizu, mirëpo jo pak u rreziku edhe qenija e Ilirve! Nga viti 852 në kohën e mbretit Boris, edhe disa territore Arbërore ishin përfshi nën kolonizimin e tij, e që më 1014 mbaron pushtimi i tyre. Pas kësaj sërish u rikthy pushtimi Bizantinas në Trojet tona.

**Rreziku 8**: Në vitin 1081 Robert Guiskardi, prijsi i Normanve, pushtoi disa territore bregdetare të Trojeve Arbërore, zbarkoi në Vlorë. Këto tratativa mbaruan në vitin 1107. Ndërsa edhe në Mesjetë u krijuan principata Arbërore, si ajo e Arbërit 1190-1218, pastaj Dukata e Durrësit, Despotati i Epirit etj.

**Rreziku 9**: Kryengrita e Shqipëtarve kundër hegjemonisë së Perandorisë së Nikesë, në vitet 1257-1258, përfshirë edhe Principatën e Arbërisë.

**Rreziku 10**: Ndërsa më 1267 Anzhuinët zbarkuan në bregdetin Shqipëtarë, duke marr nën kontroll disa nga territoret. Ndërsa në vitin 1280 Anzhuinët u mundën në Betejën e Beratit, ku edhe shënon fundin e pushtimit të tyre.

**Rreziku 11**: Ndërsa me largimin e Anzhuinve nga Trojet tona, më 1281 u rikthy pushtimi Bizantin. Të kemi parasysh që Anzhuinët u larguan edhe mbi bazën e aleancave që prijësit vendor lokal kishin edhe me Bizantin.

**Rreziku 12**: Nga viti 1282 nga Sllavia, Cari Urosh, u sulmuan trojet Shqipëtare, ku më 1296 arritën deri në Durrës, e që më 1299 Perandori bizantin Androniku II ia njohu pushtimin e territoreve në veri të Durrësit e të Ohrit për Uroshin II. Në kohën e Stefan Dushanit, Shqipëtarët u detyruan të kthen në ortodoks, pasi shumica ishin katolik( edhe pse Perandoria bizantine ishte e ritit ortodoks).Mirëpo Trojet Shqipëtare në kohën e sundimit të Stefan Dushanit 1331-1355 u pushtuan në shkallë më të gjerë, por pas rënijes së tij, menjëherë u çliruan! E që u formuan shumë shtete Arbërore, si Despotati i Artës, Principata e Zenebishëve, Topiajve, Muzakajve, Arianitëve, Balshajve, Dukagjinve, Kastriotve,

**Rreziku 13**: Nga viti 1385 në Trojet tona u shfaqën Otomanët, të cilët shkaktuan ndryshime të theksuara etnike në shtrirjen e Kombit tonë. Ky pushtim barbarë ndryshoi edhe bindjen fetare, në atë islamike në mënyra të dhunshme si: xhezja, devshirmeja, tatime për të krishterë, diskriminime të theksuara etj. Madje gjatë këtij pushtimi 550 vjeçarë, Kombi ynë lindi kryeheroin Gjergj Kastriotin, si gjeni ushtarak( që mposhti Perandorinë Osmane, që asnjë principat a perandori tjetër nuk i bënte dot ballë!), diplomat, e figurë shumë dimensionale! Shumë kryengritje për më se 550 vjet u bën nga Shqipëtarët. Kjo periudhë mbetet më e errta për Shqipëtarët!

Në Kohën moderne:

**Rreziku 14**: Në shekullin XIX me lindjen e shteteve ballkanike, si Serbia, Mali i zi, Greqia, Rumania etj, u shtuan orekset e këtyre fqinjëve për gllabrim territoresh të fqinjëve. Nga vitet 1800 deri 1875 Serbia nga territoret që pushtoi largoi qindra mijëra Shqipëtarë( e sidomos i masakroi duke i identifiku si turq!). Gjatë kësaj kohe lindin projektet kriminale shoveniste si Naçertania, Megali Idea etj për të zgjeru territoret e tyre në dëm të tokave Shqipëtare. Mirëpo pushtimi Serb i territoreve Shqipëtare vazhdoi edhe me Kongresin e Berlinit, Luftrat I dhe II ballkanike, edhe pse Shqipëria Londineze ishte shpallur e pavarur, por troje të shumta Shqipëtare kishin mbetur nën Serbi, edhe gjatë Luftës së I dhe të II botërore, deri më 1999 me rastin e Çlirimit të Kosovës, ndërsa ky pushtim ende vazhdon në Luginë të Preshevës, në Tregun e ri, Sanxhakun e Nishit, Vrajës etj. Cari i Rusisë dirigjonte Serbinë, Malin e zi, Greqinë, Bullgarinë, etj për ta shtrirë hegjemonizmin pan-rus edhe në ballkan!

**Rreziku 15**: Në kordinim me Serbinë, aspironte dhe pushtoi territore Shqipëtare edhe Mali i zi. Njëkohësisht në kohë bashkëveproi me Serbinë!

**Rreziku 16**: Me lindjen e shtetit grek, lindën sërish orekse shoveniste, që kulmoi me Megali Idea! Nga vitet 1828, 1832 etj filluan sythat e parë të lindjes së këtij shteti, e që me këtë rast edhe pas pak dekadash lindi edhe projekti shoven grek Megali Idea. Shtet ky i krijuan nga ortodoksët( pa dallim etnie, kombi etj), që faktohet që një pjesë e mirë e tyre ishin Shqipëtarë ortodoks. Kolonizimi i trojeve tona, nga ky shtet vazhdoi edhe gjatë tër këtij shekulli( XIX), po ashtu edhe gjatë shekullit XX, që njihet për gjenocid ndaj Çamëve, duke i identifiku si truq vetëm pse ishin të besimit islam- të njejtën politikë bënin edhe Serbët, malazezët etj.

**Rreziku 17**: Invazionet nga Perëndimorët( kryesisht si nga Italia, Gjermania, por edhe të kombinuar nga Bullgarët) gjatë Luftës së Parë Botërore ishin të përkohshëm, sigurisht edhe këto inkursione kishin pasoja.

**Rreziku 18**: Invazioni tjetër nga Perëndimi erdhi gjatë Luftës së II Botërore, nga Gjermania, Italia etj, por edhe ky inkursion ishte po ashtu me pasoja, por që edhe kjo mbaroi pas 4 vite lufte, gjegjësisht 1939-1945( shkaku i okupimit fashist Italian)!.

Më:18.12.2016



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!